**Festa më e madhe për çdo Shqipëtar Festa e Flamurit**

Sa herë që vje 28 nëntori, kujtojmë, përkujtojmë e jetojmë me krenari Identitetin e të qenit Shqipëtar. Rilindasit tonë thonin dhe ne Shqipëtarët sot themi, që ne kemi e kishim Pashk, Krishtlindje e Bajram, por kemi e kishim Shqipërinë bashkë! Të shumtë janë studiuesit e huaj, që thonin e ende thojnë që të vetmit Shqipëtarët janë në Ballkan që kur janë pyetur kanë thënë identitetin e tyre kombëtar, përderisa fqinjët e tyre kanë theksu identitetin e tyre fetar! Edhe përkundër faktit që jopak edhe nga njerëzit e Kombit tonë, në etapa të ndryshme të historisë, mohuan Kombin, për t'u identifiku me ndonjërën nga fetë.

Flamuri yn, është Flamuri ndër më të vjetërit në botë! Disa shqipfolës me tendenca qëllimkëqija, tentojnë ta quajnë flamur bizantin! Mirëpo në kohët e sotme, gjithnjë e më shumë studiues nxjerrin në pah, që edhe në Athenën( Athinën) e lashtë kishte "barbarë"( Ilirë!)! Prej Flamurit tonë, qindra e mijëra flamuj të vendeve, shteteve, mbretërive, principatave, kanë përvetësuar Shqiponjën në flamujt e tyre, madje edhe në ditët e sotme disa dhjetra janë të tillë!

Shqiponja si Mbret i Qiellit, simbol i Ilirëve, Arbërorëve dhe Shqipëtarëve, ruajti kontinuitetin e të qenit Simbol Identifikues i Kombit tonë. Madje edhe prej nga ne quhemi Shqipëtar- bijë të Shqipes!

Principatat tona, deri para Ardhjes së Gjergj Kastriotit, ishin të përçara e të ndara siç ishin edhe të gjitha principatat tjera në Europë! Me Kthimin e Gjergj Kastriotit, njihet Bashkimi i parë i Prijësëve Shqipëtar, në një Shtet, në një Lidhje-Besëlidhje, me një Flamur! Gjergj Kastrioti arriti të bashkojë, princat kryeneq, karrierist etj të Vendit tonë, situatë e njejtë është edhe sot, që politikanët tonë të krahinave të ndryshme të Atdheut, për një kolltuk, interes-karrierë, nuk janë në gjendje të Bashkohen!

Për këtë Flamur, miliona Dëshmorë të penës e pushkës, na ranë në luftra e përpjekje, e miliona të tjerë njerëz të pafajshëm të Kombit tonë, u martirizuan shkaku i të qenit Shqipëtar.

Gjaku, Djersa, Pena e të Parëve tonë, na thërrasin edhe sot, në të bërit Një të Atdheut tonë, siç të gjithë kombet tjera janë bashkuar!

Më: 28.11.2017

Shkruar nga Skender Jashari.



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit.

Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.